SHABAN ÇUPI:

# SEFË MLEQANI
dhe bijtë e tij
# Bashkëbisedë me Imer Sefë Mleqanin

**Sefë Mleqani dhe bijtë e tij**

Nëpër furtuna të kohës, në mungesë të shkollës shqipe dhe pushtetit shqiptar, rapsodët tanë nëpër odat dhe dasmat tona, shumë ngjarje historike kishin arritur t`i bartnin nëpër tela të çiftelisë. Ndër rapsodët e njohur të Kosovës që ka lënë emër në historinë e këngës shqipe, padyshim ishte dhe mbeti Sefë Mleqani.

Që në vegjëli, thonë se ai kishte pasur një zë të bukur, një zë melodik dhe njëherë kishte ndodhur që të këndoj në një dasëm që kur kishte qenë tetë vjeç në prani të rapsodit të njohur të asaj ane, Demë Gashi nga Çabiqi i Klinës.

Pasi dasmorët dëgjuan këngën e Sefë Mleqanit, rapsodi Demë Çabiqi i kishte thënë Sefës: Këngën  e parë që e këndove ishte për hatër të dasmorëve, tani do ta këndosh një këngë vetëm për qejfin tim! Dhe pasi rapsodi e dëgjoi me interesim të veçantë edhe këngën e dytë, të pranishmëve u kishte thënë: Nëse dikush, pas vdekjes sime do t`më zëvendëson mua, është pikërisht ky, Sefë Mleqani.
Kaluan muajë e vite e Sefë Mleqani nuk iu ndal këngës e krahas kësaj i biente edhe instrumenteve muzikore si çiftelisë e sharkisë, lahutës e mizhnicës. Ndodhi si ndodhi, rapsodi Demë Gashi nga Çabiqi u vra pagjurmë dhe nuk i dihet varri as sot, duke lënë si trashëgimi një numër të madh këngësh të cilat i përvetësoi Sefë Mleqani. Mrekullueshëm i këndoi këngët kreshnike të Mujit dhe Halilit, Arrnaut Osmanin, Talin e Budalinës, Millosh Kapetanin, Nikollë Bajraktarin, Oso Kukën, Ahmet Shtimen, Ahmet Delinë, Brahim Hallaqin e plotë e përplot këngë të tjera. E bekuar ishte ajo dasëm ku merrte pjesë Sefë Mleqani dhe

anasit do ta mbanin gjatë në kujtesë gëzimin e asaj dasme.

Ne, rrëfen Imer Sefë Mleqani, sapo hodhëm shtat, filluam t`i ndihmojmë në këndimin e këngëve babait Sefë. Secila këngë ishte më e mirë se e shoqja, por edhe zëri i bukur i Sefës, odën dhe dasmorët i bënte për vete. Ishin ato pak çaste gëzimi për shqiptarët e robëruar e të rraskapitur gjithanshmërisht. Dasma dhe kënga bëhej „sebep" që t`iu lirohej sado pak shpirti nga ankthi e dhuna që përjetonin. Pothuajse në të gjitha këngët tona kreshnike kemi një varg ku e këndonim se ***hjekim pak, por s`ka kush çka na ban*** me të cilin varg u thonim dëgjuesve se për Kosovën dhe për shqiptarët ditë të mira do të vijnë, por e thonim si me rrotulla, pasiqë i druheshim hafijeve që fatkeqësisht nuk ishin pak. E dinim si populli kërkon një Mujë që s`mund ta mposhtnin pushtuesit, andaj edhe e këndonim me shumë dëshirë. Kështu përcjellnim mesazh edhe me këngën e Millosh Kapetanit dhe kjo kërkohej me të madhe nëpër dasma nga dasmorët, pasiqë me Milloshin e këngës, nënkuptohej

Millosheviqi i Serbisë që bënte zullum të madhë në popullin shqiptarë, ndërsa me Halilin personifikohej forca e pashterrur e popullit. I kënduam Hotit, Grudës, Vraninës, Janinës e Shkodrës... dhe nga secila këngë bartnim mesazhin te të pranishmit për liri.

Babai, Sefë Brahim Uka, apo siç u njoftë në popull me emrin Sefë Mleqani, ndërroi jetë në vitin 1975, në moshën 57 vjeçare, vazhdonte rrëfimin, djali i tij më i madhi, Imeri, por gjithë repertuarin e këngëve e trashëguam ne, bijtë e tij; Imeri, Osmani, Brahimi, Ismeti e Beqiri i cili edhe u vra në luftë në Pashtrik më 14 dhjetor 1998, bashkë me Mujë Krasniqin, duke na lënë si trashëgimi këngën kushtrimore ***Kreshtat e Kosovës kanë marrë ngjyrë të kuqe*.**

Sefa me të bijtë e tij, një jetë e kaluan me këngën shqipe e cila në veten e sajë mbërthente historinë shqiptare në këto troje. Shumë studiues të folklorit u morën me këngët e tyre për t`ua përcjellur si trashëgimi edhe brezave të rinjë.

Gushti i vitit 2016, në amshim do ta kalon rapsodin Osman Sefa e dy vite më pas edhe Brahimin. Në varrimin e tyre morën pjesë shumë dashamirë të këngës shqipe dhe folklorit shqiptar. Lotët që rrjedhnin nga sytë e të pranishmëve në varrim si dhe kënga në sfond ,,**U mplaka unë e mu plak sharkia**'' sikur flisnin për epilogun e lavdishëm të këtyre rapsodëve që me aqë zemër e ndjenjë atdhedashurie i kënduan këtij trolli i rreshkur nëpër beteja.



Imer Sefë Mleqani në Han të Elezit, ku edhe zhvilluam bashkëbisedën me atë, mars 2015